Begzat RRAHMANI



# ZOTI ËSHTË KUDO

asr

# TOKA ËSHTË E ZOTIT

Muhamedi ynë i dashur
Në shpellën HIRA shkonte
I shpallej feja e vërtetë
Xhibrili ia transmetonte.

Ia sillte shpalljet;
Udhëzime për njerëzinë
Dëshminë ta shprehin
E ta braktisin idhujtarinë.

Çdo pengesë
E fatkeqësi
I kaloi në durim
E besnikëri.

Paganët bindeshin
Rrethi zgjerohej
Edhe pema në kopsht
Me fruta begatohej.

TOKA ËSHTË E ZOTIT
Ne e shfrytëzojmë
Pa dyshim vjen dita
E në varr na çojnë.

# RRJEDH DITURIA

-Muhamedit a.s

ZOTI është i madh
Askujt nuk i dëshiron dëshpërim
Të jep njëmijë gëzime
Vetëm Ai meriton lavdërim.

Jemi nën ombrellën e Tij
Prandaj s' duhej pasur hidhërime
Shkëlqyeshëm dokumenton
Prej kur i ndriti fytyra Emines.

Fjala e dhënë para Zotit
Është burrëri
Por vetëm atëherë
Kur edhe vetveten e bënë fli.

Zotëriut Mutalib
Iu plotësua ajo dëshirë
Plotësoi dëshirën e Zotit
Ashtu siç ishte më mirë.

Ashtu si' rridhte qumështi
Muhamedin ta rrisë
Edhe sot rrjedh dituria
Për ato që kanë shqisë.

## IKRE

Lexo e mëso
Studio e hulumto
O i dashur Muhamed
Diturinë mos e freno.

Ishin fjalët e ALL-LLAHUT
Në shpellën HIRA
Që i dëgjoi Profeti
Fjalët më të mira.

U bind në vullnetin e tij
Probleme s' pati kurrë
Ato që i bënin pengesa
Përherë hasnin në mur.

S ' përkrahu shfrenimet
Por as kënaqësinë
Me vullnetin e ZOTIT
Faljet, mëshirën dhe drejtësinë.

## RRUGA E DREJTË

Jetën njeriut
Ia falë PERËNDIA
Për ta sprovuar
Në të mira e këqija.

Ta zhdukim unin
Mos t’ i lakmohemi vetmisë
Rruga e drejtë është
RRUGA E PERËNDISË.

Mos të na mashtrojë shejtani
Të kujdesshëm të jemi
Pas mëkateve të bëra
Pasoja do të kemi.

Mëkatin e Kabilit
S’ duhej ta bëjmë kurrë
Prandaj vëllezër
Vini sinor-mur.

## FUQINË IA DHA ZOTI

Atë që ka thënë ZOTI
S' mundet ta njollosë njeriu
Rasti i MEJREMES
Është për ne dëshmi.

Nga hurma e thatë
Ranë freskëta fruta
Uji filloi të rrjedhë
Nga shumë skuta.

Kur e prekën në sedër
Kërkoi ndihmë nga djali
ALL-LLAHU i PLOTËFUQISHËM
Ia hoqi atë peshë mali.

Të lodhemi o popull
Për punë me vlerë
Ndihma nga ZOTI
Do t' na vijë përherë.

# SHPIRTI

ZOTI është AI
Që na sjell në dritë
Na jep shpirt
E na shton rritë.

Ai është i vetmi
Që mendon për ne
Të kemi ndjenja
Për KOM e FE.

Ne jemi njerëz
Kemi edhe ngjyrë
Ai që sfidon ZOTIN
Bie në mynxyrë.

Shpirti e vepra s’ treten
Si trupi në tokë
Ta lexojmë KUR’ ANIN
ALL-LLAHU ç’na thotë.

# EMËRIMI

I falënderohemi ZOTIT
Kur lind fëmija
Nusja bëhet nënë
Gëzohet shtëpi.

Zgjedhim emër
E bëjmë gostinë
Në krye të odës
Imami e foshnja rrinë.

Foshnja jep zë
Kur përmendet ZOTI
Jam i devotshëm
I shpërthen loti.

Urojnë të pranishmit
Jetë të gjatë e trim
Fetar e KOMBËTAR
Për prindër lavdërim.

# KUR’ ANI

Në mes të gjithësisë
KUR’ ANI shndrit
Lëshon rreze
Neve na sjell dritë.

Çdo fjalë e shënuar
S’ ka mohim
Janë fjalët e ZOTIT
Për ne shpëtim.

Na trason rrugën
Plotë dituri
Të jetojmë me nder
Në paq e liri.

## OBLIGIMI

Prindërit lindin
Dhe rrisin fëmijë
Në jetë duhej
Të gëzojë liri.

Është OBLIGIM
Prej të MADHIT ZOT
Fëmija të përgatitet
Jeta të mos i shkojë kot.

Nëse prindi
S’ ka kujdes
Dalëngadalë
Fëmija merr ves.

E shoqëron djalli
Fëmija s’ mëshirim
Për këtë dikush
Meriton dënim.

## THUAJE TË VËRTETËN

Thuaje të vërtetën
Edhe pse ka hidhësi
Besimtari i sinqertë
Mbështetet në PERËNDI.

Për të mirë e të keqe
S' ka fshehtësi
Ata që besojnë ALL-LLAHUN
Kanë edhe njerëzi.

Ju o të pasur
Kini kujdes
Pasuria mundet të humbet
Si vesa në mëngjes.

Me tesha të bukura
E me shpirt të zi
S' fitohet Xhehenneti
As vlera në shoqëri.

## O NJERËZ

Në shtëpinë e bukur
Jeton në kalim
Mendoni nga erdhët
Por edhe në rikthim.

Mos e bëni jetën të lumtur
Në dëm të vllahut
Ditën e gjykimit
Do t'i përgjigjeni ALL-LLAHUT.

S' ka atje forcë
S' ka as miqësi
S' jepet ryshfet
Por vetëm drejtësi.

# EZANI BILALLIT

Lere pak punën
Ti o mysliman
Myezini kur theret
Të BILALLIT EZAN.

Dëshmo se beson ALL=LLAHUN
Dhe Muhamedin alijselam
Që na solli KUR' ANIN
VËLLAZËRIMIN ISLAM.

Do të jesh i lumtur
Me pastërtinë trupore
Obligimi ndaj ZOTIT
Është më e madhe fitore.

Puna e filluar
Përherë ka mbarim
Jeta e jonë vëllezër
Është ajo në amshim.

# AGJËRIMI

Besimi në zot
Është devotshmëri
Jeta e amshuar
Plotë lumturi.

Leximi i KUR’ ANIT
Na kthjellon trurin
Hapë shtigje-
Shkatërrojmë murin.

Mbajtja e pastërtisë
Na falë shëndet
Veprat e mira
Na falin Xhennet.

Pastrojmë shpirtin
Me agjërim
Ndihmojmë të varfrit
E bëjmë nderim.

## DEVOTSHMËRIA

Të shkosh në shkollë
Vërtetë është kënaqësi
Por beso ALL-LLAHUN
Që të kesh devotshmëri.

Këto ditë Ramazani
Kemi shkuar në Teravi
Faleshim pranë njëri-tjetrit
Bujq, mësues dje haxhi.

Zonjusha e vogël
Nxënëse nga Sarajeva
Na mbushi dijeni
Raritet në këto treva.

Çupat e dashura më flasin
Me plotë devotshmëri
Për muajin Ramazan
Dhe KUR’ ANIN plot dijeni.

## JA-SINI

Fatkeqësitë o njerëz
I sjellim vet
Nëse nuk i dëgjoni
Të dërguarit e vërtetë.

KUR' ANI famë lart
Ka plotë urtësi
I shikoni në tokë
Por edhe në gjithësi.

Ditën e gjykimit
Pendimi është i kotë
Nëse keni dëgjuar
Djalli ç' thotë.

Lexoni ç' thuhet në JA-SIN
Bebëza e besimit Islam
Dhe Muhamedi alejselam.

# MEVLUDI

Natën e Mevludit
Tok të festojmë
Pejgamberin tonë
Prore ta kujtojmë.

ALL-LLAJU të dërguarve
U dha mrekulli
Tregon KUR' ANI
Bindet çdo njeri.

Kurrë mos krenohemi
Se kemi pasuri
Sjellja e bukur
Është plotë HIJESHI.

E përkujtojmë Muhamedin
Në këtë ditë
Kurrë s' do ta harrojnë
-BREZËRITË-.

## HAXHERUL ESVADU

Aty ku rrezaton dielli
Ka jetë e begati
Por lumturia e amshuar
Drejt GURIT TË ZI.

Udhëtoni s' është larg
Ju që keni mundësi
Ndihmoni ata
Që kanë aftësi.

Tribunat e mbajtura
Janë edhe për VATAN
Ashtu ju do ZOTI
Të pajisur me IMAN.

Aty ku rrezaton dielli
Ka jetë e begati
Por lumturia e amshuar
Drejt GURIT TË ZI.

## TRURI I SHËNDOSH

Trurin e shëndosh
Se kënaq pasuria
Trurin e shëndosh
Se kalb vobekësia.

Zbaton urdhëratë
E krijuesit të tij
Me trurin e shëndosh
Qëllimet t’ i arrij.

Për jetën e shkurtër
Nuk është lakmues
Te krijuesi i vet
Për të qenë fitues.

Nxehtësinë e ferrit
Ai se duron
Prandaj as vëllait
Ai s’ ia imponon.

Truri i shëndosh
Përherë thotë-NDAL
Gabimi që s’ përsëritet
-ZOIT E FAL-.

# SHIKO MË LARG

Çfarë shpirti ke
Ti o njeri
Që vret pa ndal
Shkatërron pasuri.

S' mbahet mend
O njeri-
Të shkatërrohen spitale
Shkolla e xhami.

S' të bie në mend
Ajo Ditë Gjykimi
Të hiqet nga mendja
Forca e dhunimi.

S' je kompetent
Për njerëzit në botë
Mos i beso djallit
Por të MADHIT ZOT.

## MENDJA E SHËNDOSHË

Mendja e shëndoshë
Beson në një ZOT
Si dikur
Ashtu dhe sot.

Koka dhe dora e njeriut
Vërtetë bëjnë një vepër
Ndoshta të bukur
Por, ZOT tjetër.

Ka vënë rregulla
Në Tokë Qiell
Me urdhrat e tij
Na ngrohë një diell.

Besimet e kota
U shpijnë humnerë
Besoni të dërguarve
Të jeni si lulet në pranverë.

## ITHTARËT E ZOTIT

Ku ndodhet ky vend
Kësi uji që buron
Shëron plagë-
Si pranverë kundërmon.

Krijesa të pashme
E pa brenga fare
Kanë punuar mirë
Pa gabime fare.

Kanë qenë ITHTAR të ZOTIT
Këtë e kanë dhuratë
Kanë ardhur me duart plot
E jo duar thatë.

Ja Faraoni
Që kënaqej me kënaqësi
E vjell gjakun e pirë
Si gjarpër i zi.

# BESIMTARJA

Ky trëndafil
Me aromë Parajse
S’ meriton këputje
As sharje e vrasje.

Të kënaq shpirtin
Dhe epshin qetëson
Në raste të vështira
Pa urdhër të shoqëron.

Si kopsht me lule
Të zbukuron shtëpinë
Me urdhrin e ZOTIT
Ripërtërin shtëpinë.

Është besimtare
Kurrë s’ gabon
Me Parajsë
ZOTIT e gradon.

## VEPRAT

Veprat Islamin
E sqarojnë mirë
Bindet edhe ai
Që shikon me smirë.

Mundohuni
T’ i derdhni në letër
Ashtu Parajsën
E fitoni patjetër.

Lutjet për emër
S’ të falin mëkatin
Veprat e mira
E japin xhevapin.

Për kokën e shëndosh
Dhe dorën e lirë
Këtu dhe amshim
Do të flitet mirë.

# S’ MENDONTE PËR PASURI PROFETI

Për ta dashur jetën
Duhet qetësi
Ai që pasurohet tepër
Kurrë s’ ka lumturi.

Profeti Muhamed
Në shpellën HIRA
Vërente te njerëzit
Ç’ kishin të këqija e të mira.

Humbej nga vetmia
Nga ZOTI i vinin AJETE
Për pasardhësit
La fakte dokumente.

E ALL-LLAHUT është pasuria
Në tokë e në qiell
Kënaqeni me pasurinë shpirtërore
Që ngroh e shndrit si diell.

S’ mendonte për pasuri Profeti
Por vetëm për besim e arsim
Prandaj u nderua nga ZOTI
Të thirri njerëzit në shpëtim.

## KABEJA S’ KISHTE DOBI

Nëse mbetesh në shkretëtirë
Mos u mërzit o njeri
Do të tretet trupi
Por ndihma nga ZOTI do të vijë.

Prej tregtisë së Mushrikëve
Kabeja s’ kishte dobi
Prandaj ua ndaluan
E nga ZOTI erdhën plot begati.

Edhe sot nga ato
Rrjedhe lëngu i shtrenjtë
Vetëm Profeti Muhamed
Ka ditur për këtë sekret.

Lexoni Kur’ ANIN
Nga ZOTI është burimi
Përherë rrjedh dituria
Andaj duhej pasur durim.

- **Për lëngun e shtrenjtë- autori aludon në arin i zi**

## ZOTI ËSHTË KUDO

O njeri aty ku je
Është edhe ZOTI
Mos të të mallkojë toka
Të jesh i pastër si loti.

Me shpirt e trup
Si Profeti Muhamed
ZOTI të jep dituri
Lumturi e shëndet.

Do të kesh aromë
Si lule behari
Si Feja Islame
Do të jesh i pari.

Me laps e KUR' AN
Armët hidhen në greminë
Njerëzit ku të jenë
Do të gëzojnë lirinë.

## DURIMI

Më dhuroi thinjat
Dhe rrudhat në ballë
Përherë mbi mua
Mjegullat vërdallë.

Dikur plaku ka bërë
Llogari me çetele
E ka dënuar ujkun
Edhe për një dele.

Vdiq mjaftë i moshuar
Pa thinja e rrudha
Për këtë qëllim
Kjo thoshte është udha.

# ÇDO GJË REGJISTROHET

Mos vlerëso veten
Vend e pa vend
S’ ka nevojë bota
Që t’ u shesësh mend.

Do të vije dita
Të dalësh në mejdan
Aty do të shihet
Të drejtë kush kanë.

Rruga e jetës
S’ kërkon turr
Herët apo vonë
Do të hasësh në mur.

Çdo gjë regjistrohet
Si në kompjuter
Qoftë e mirë
Apo qoftë sherr.

# TRIBUNA E ARRAFATIT

Kur të lutesh o Musliman
Kthe fytyrën kah Meka
Kah faltorja e madhe KABA
Që e viziton më i madhi karvan.

E ndërtuar nga babë e bir
Falet festa e KURBANIT
Vizita e varrit të Pejgamberrit
Është gëzim i myslimanit.

Në fjalimin e Profetit
Në Tribunën e Arrafatit
Iu vu pikë hakmarrjes
Të gjykohet sipas Sheriatit.

Ishte viti i fundit
I Profetit në këtë botë
Emri kurrë s' do të vdes
KUR' ANI dhe tradita kanë mbet.

## AMANETI

Amanet kemi Isalamin
Fe të vërtetë
Pengesat i tejkalojmë
Shumë më lehtë.

Zgjidhjen e jetës
E kemi në KUR’ AN
Po e ruajmë këtë amanet
S’ ka kush na ndanë.

## BAJRAMI PA MONIZËM

Ky Bajram pa monizëm
Erdh plot devotshmëri
U tubuan shtresat
Tok në xhami.

Në trurin e tyre
Më s' ka ndasi
Zëvendësuan mendjemadhësinë
Me kuptim e mirësi.

Na ngrohi dielli
Na shndriti hëna
Shpëtuan fëmijët nga kuçedra
U gëzua: Vatani, baba e nëna.

Në xhaminë BALLA MËHALLË
Patëm shumë risi
Përherë të parë në Kërçovë
Këndonin të reja e të ri.

Kudo ka gëzim
Organizohet TRIBUNË
Edhe Kërçova
E hedh atë gunë.

# ËSHTË RAMAZAN

Këto ditë agjërimi
Rri në shtëpi
Shikoj me kujdes
Nënë, grua e fëmijë.

Çokolata s' kërkojnë
As bukë nuk hanë
Thonë me seriozitet
Është Ramazan.

Vlon si në zgjua
E tërë pas dreka
Përgatitet Iftari
Në imazh Meka.

Flitet me të madhe
Për ditën e Bajramit
I lumtur do të jetë ai
Që agjëron ditët e Ramazanit.

## ELEGJI POLITIKE

-Ushtarëve shqiptar-

Ç’ është kjo ngjyrë
Në këto shamia
S’ njihen vajzat
Nga granija?!

Ç’ kanë këto sy
Që lotojnë
Motrat vëllezërit
I kërkojnë.

Vallë, si krijoi këto djem
I MADHI ZOT
Dikush ua merr
Jetën kot?!

“Vdekja s’ duhet
T’ na çudisë
Vdekja s’ duhet
T’ na tronditë”.

Kush ka zemër
Shkëmb-granit
Të japi djalin
Që ka rrit?!

## MBYLLTE E S’ HAPTE DERË

Mendja e shëndoshë
Kurrë s’ bënë gabim
EBU BEKRI në idhuj
Kurrë s’ pati adhurim.

Hidhërohej me babanë
Pse pinte verë
Pas humbjes së mendjes
MBULLTE E S’ HAPTE DERË.

Prej punës me nder
U bë pasanik
I nderuar dhe i dashur
Për shokë e miq.

Për mikun e shtrenjtë
Kurrë së kishte sekret
Bënte punë të mira
Me Profetin Muhamed.

## DEVOTSHMËRIA

-Rexhep Vokës-

Satrapët e kohës
I kalb toka
Por kurrë krijimet e popullit
Dhe çka ka thënë Rexhep Voka.

Njeriu satrap
S' ka komb dije e fe
Është i mbuluar
Me pluhur e dhe.

Jemi o burra
Komb i vërtetë
Kurse fenë
E zgjedhim vetë.

Prej ku lind
E dielli perëndon
KUR' ANIN famë lartë
Bota e lexon.

Komb e fe
Jemi ne
O shqiptar
Aty ku je.

## SAHA-KULLA

Ose bënë
Ç' të them unë
Ose-
Do të përdor dhunë.

Kjo na qenka
-DEMOKRACI-
Në Manastir
E Maqedoni.

Për SAHAT-KULLËN-
Në mes të xhamive
Çdo ti thoni botës
Por edhe fëmijëve?!

Fitore me dhunë
S' ka në këtë botë
Kryqi në kullë
Marrëzi e kotë.

E ti TURQI
Hapi sytë
"Miku" pas qafe
Të mëshon me mykë.

# MËKATARI

E dinë autori
Mëkatin e bërë
E bartë në qafë
Si torbë me rërë.

E kujton ALL-LLAHUN
Ndonjëherë vetë
Por lakmia e dreqi
E shoqërojnë në jetë.

Ditën e gjykimit
Dreqi do ta përqesh
Mëkatari do të arsyetohet
Por mëkatet do ti ketë ngjesh.

## BESIMI

Atë që e do shpirti
E do edhe zemra
Siç na dhemb trupi
Te koka e thembra.

Para krijesave
ZOTI krijoi gjithësinë
Pasta mbi të gjitha
Emëroi njerëzinë.

Besimi i drejtë
Në ZOTIN e vërtetë
Është trasim rruge
Për jetë e Xhennet.

## FJALËT E DËRGUARA

O popull Islam
Thelloheni në KUR’ AN
Mëso përmendësh
Çdo fjalë që ai përmban.

Fjalët e dërguara
Pas Pejgamberrit Muhamed
Janë si për këtë jetë
Ashtu edhe për në Ahiret.

Ato që zbërthejnë këtë mrekulli
Qoftë edhe me kompjuter
Përherë do të jenë të lumtur
Kurrë s’ do të kenë terr.

## REFORMAT

Dëgjojmë zërin
E s' dimë nga vjen
Dikush thotë:
"Minarja më s' vlen".

S' hip hoxha
Të thirri EZAN
Atë e bënë
Me altoparlant.

Zbukurohet minarja
Me zërin e gjallë
Vazhdon amaneti
I të madhit BILALL.

Reformat-
E pa vend teknika
Bëjnë dëme
Si në trup thika.

# QESHARAKE

Dijetari KINHAS
Shumë qesharak
Fjalët e tij të ëmbla
S' kanë vlerë aspak.

ZOTI qenka i varur
Nga ne o shokë
E jo ne nga ZOTI
Që jetojmë në tokë.

Pasuri pa djersë
S' ka o shokë
Këtu jemi kalimthi
Parajsa fitohet në TOKË.

## NË ZEMËR KE TAGUTIN

Bënë një të keqe
Dhe ndien kënaqësi
Thotë “jam mjeshtër”
S’ më pa njeri.

S’ do të kuptosh
Se të shikoi ZOTI
Në zemër ke Tagutin
Dikur do të djeg loti.

Do të vijë ajo ditë
Të dëshmosh kuqësinë
S’ do të krenohesh si këtu
Përpara do të dëshminë.

Kthehu rrugës së drejtë
Mos u kënaq kur derdhet lot
Lere të vetmuar Tagutin
Do të fali i madhi ZOT.

## SHEJTANI

Më thonë shejtan
Përkulje s’ pranoj
Edhe urdhrat e ZOTIT
Unë i refuzoj.

Thotë-
“I shëmtuar jam
Mik më të mirë
Njeriun kam”.

## PËRBINDËSHI

Të futet në sinor
Dhe të bëhet hisedar
S’ ka fije turpi
Para ALL-LLAHUT ai mëkatar.

Shkul fëmijën
Të porsaformuar në mitër
Kënaqet me vdekjen e nënës
Që gjatë fëmijë ka pritur.

Me dhëmbët katarosh
Përtyp krijesën e njomë
Para hyjnisë njerëzore
E mallkojnë nënat atë nënë
Që polli PËRBINDËSH.

# FESTA E MADHE

Në uri kemi lehtësim
A e KUR' ANIT
OBLIGIMET NDAJ zotit
Dobitë e Ramazanit.

Lehtësim ka trupi
E shpirti pastrim
Në shtëpinë e ZOTIT
Pjesëmarrja zbukurim.

Si' rrjedh dituria
Prej Ajeteve Kur' anore
Devotshmëria Islame
Duhet të jetë prore.

Të shtrihet dora
Të zhduken hidhërimet
-FESTA E MADHE-
Nga zemra urimet.

# SHKARKIM NGA MISTERI

Misteri më gulçit
Zemër e mushkëri
Kur i lutem ALL-LLAHUT
Ndiej lehtësi.

Shkarkohet trupi
Si pema prej borës
Përpara më dalin
Bukuritë e florës.

Më kthehet freskimi
Si fëmija pas gjumit
Kthjellohet truri
Si pamja e lumit.

Ajetet Kur' anore
Hadithet e Muhamedit
Na trasojnë rrugën
T'i largohemi ferrit.

## KRIJESA E BUKUR

Atëherë kur lindi
Pata plot gëzim
Krijesa e bukur
Në trollin t’ im.

Aty ku shkelnin
Ndihej gjallëria
Aq më tepër
Kur lindte fëmija.

Tash s’ di ç’ ndodh
Me krijesën e bukur
Çdo gjallëri te unë
Mendon për ta zhdukur.

Mendon se është
Aq shumë i fortë
S’ din se edhe për të
Është e njëjta portë.

## BETIMI

Betohem në ALFABET
Laps, libra e fletore
Nuk do ta kaloj kohën
Kurrë në pijetore.

Një minutë e shkuar
Do t' na vlejë një vit
Ti o njeri, kurrë mos u ndal
Dhe kurrë tjetrin mos e prit.

Ata që ecin përpara
Me shkencë e punë
Janë të devotshëm
Kurrë s' përdorin dhunë.

Fjala e shenjtë IKRE
U dëgjua në shpellën HIRA
Gjithë njerëzimit
I solli të mira.

## SHPIRTI

Ai që lindet dje
Vdes sot-
Por vetëm trupi
Shkon kot.

Do të pendoheni
Por krimet s’ falen
Dritat e amshimit
Vetëm njëherë kallen.

Ç’ rrugë do të marrish
Zgjidhe nga KUR’ ANI
Siç të pret amshimi
Ashtu edhe VATANI.

Besoj se vllahu i dashur Begzat Rrahmani. Me përgatitjen e vjershave në lidhje me fenë Islame është duke bërë një shërbim të vlefshëm për vëllezërit shqiptarë-mysliman, të rinj e të reja. Duke i dëshiruar sukses në këtë lëmi. ALL-LLAHU xhel-leshanuhu ta bëjë kësmet që ndonjë mysliman të marri pjesë në këto punime, kështu që të përfitojë sevap në këtë rrugë.

Hisen Kaleshi
Vais nderi në Muftininë e Stambollit.

-Dorëshkrimi origjinal i këtij teksti është në faqen e fundit të veprës “ZOTI ËSHTË KUDO”

Përmbajtja: